*Pyetja: Një grua shikon në filxhan dhe e ka vendosur adresën e saj në një revistë të degjeneruar. Ju lutemi t'i drejtoni një këshillë asaj?*

*Përgjigja:*

Falënderimi i takon Allahut ..

Pyetja i ka dy anë:

**E para:** Dispozita e kësaj vepre.

Nuk ka dyshim se falli, magjia dhe astrologjia janë prej veprave më të këqija dhe prej shkatërrimit në tokë dhe shkaktimit të dëmit ndaj myslimanëve me pa të drejtë.

Dijetarët – Allahu i mëshiroftë – kanë mospajtim se: A bën kufër fallxhori dhe a del nga feja apo mosbesimi i tij është kufër në vepër dhe jo edhe në besim.

Ata që kanë thënë bën kufër janë argumentuar me atë që e ka transmetuar Imam Ahmedi në Musnedin e tij se Pejgamberi (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) ka thënë: *"Ai që vjen te një Kahin apo Arraf - falltorë*[1] *dhe i beson në atë që thotë veçse ka mohuar atë që i ka zbritur Muhamedit."*[2]

Si dhe janë argumentuar se përmes këtyre veprave pretendohet dija e gajbit e ai që e pretendon atë veçse ka bërë kufër, ngase Allahu i lartësuar thotë: *"Ai është që e di të fshehtën, por fshehtësinë e vet nuk ia zbulon askujt. Me përjashtim të ndonjë të dërguari që Ai do."* (El Xhinn: 25-26) dhe thotë: *"Thuaj: "Askush veç All-llahut as në qiejt, as në tokë nuk e di të fshehtën, as nuk e dinë se kur ringjallen!""* (En Neml: 65).

[1] Nocionet "Kahin" dhe "Arraf" janë nocione të përafërta dhe ndodh që të përdoren njëra në vend të tjetrës. por, disa kanë bërë dallim mes "El Kahin" dhe "Arraf". "El Kahin" te ta është: ai që lajmëron për atë që do të ndodh në të ardhmen, ndërsa "El Arraf" është: Ai që lajmëron për diçka që është e fshehur nga të pamurit si p.sh. tregon vendin se ku gjendet gjësendi i vjedhur. Vepra e tyre është kufër – mosbesim për shkak se ata nuk arrijnë deri te lajmi vetëm se përmes Exhinëve dhe atë duke vepruar vepra të shirkut në shenjë afrimi te ta.

[2] El MUsned me nr: 9171 dhe Shejh Albani e konsideron të saktë në "Sahih El Xhami" me nr: 5942.

**Çështja e dytë:** E këshillojmë këtë grua e cila e bën këtë vepër që ta lë atë dhe të largohet prej saj dhe të pendohet te Allahu i lartësuar. Kjo vepër është prej mëkateve të mëdha shkatërruese. Dhe le të ketë frikë Allahun e të mos dëmtoj myslimanët përmes kësaj vepre të shëmtuar. Allahu i lartësuar thotë: *"E ata që fyejnë besimtarët dhe besimtaret, për çka ata nuk janë fajtorë, ata kanë ngarkuar veten me një mëkat shumë të madh."* (El Ahzab: 58)

Ajo e ka për obligim të pendohet para Allahut për këtë vepër para se të zbres meleku i vdekjes befasisht dhe t'i kalon momenti i pendimit. Ajo duhet të kërkojë strehim te Allahu i lartësuar për tërë çështjet e saj, I Cili në dorë të Tij është dobia dhe dëmi dhe të ketë kujdes që mos ta tërheq djalli me litarët e tij gjersa ta hedhë në xhehenem. Kërkojmë mbrojtje nga Allahu.

Me këtë vepër të saj ajo i sprovon myslimanët e dobët në fe, e Allahu i lartësuar thotë: *"Është e sigurt se ata që i sprovuan besimtarët dhe besimtaret dhe nuk u penduan, ata kanë dënimin e xhehennemit dhe dënimin e djegies." (*El Buruxh:10)

Shejh AbdulAziz b. Baz – Allahu e mëshiroftë- thotë:

"Dija për yjet apo që quhet sot horoskop, leximi i shuplakës së dorës, shikimi në filxhan, njohja vijave dhe të tjera të ngjashme janë gjëra që i pretendojnë falltorët dhe magjistarët dhe që të gjitha janë dije të injorancës të cilat i ka ndaluar Allahu dhe i Dërguari i Tij dhe prej veprave të tyre që Islami ka ardhur t'i rrënojë, të tërheq vërejtjen nga veprimi i tyre apo shkuarja te ata që i veprojnë dhe pyetja e tyre për diçka apo besimi në atë çka ata lajmërojnë, ngase kjo është prej dijes së Gajbit – të Fshehtës, të cilën Allahu e ka veçuar për veten e Tij.

Këshilla ime drejtuar çdokujt që është i lidhur për këto vepra të pendohet te Allahu dhe të kërkoj falje prej Tij. Ai duhet të mbështetet në Allahun që është i Vetmi dhe të mbështetet në Të për të gjitha punët duke i marrë gjithashtu shkaqet fetare, lëndore dhe të lejuara dhe t'i lërë këto punë e të largohet prej tyre dhe të tërheq vërejtjen nga pyetja e tyre dhe besimi i tyre, në shenjë respekti ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij (paqja dhe mëshira

qofshin mbi të) dhe për të ruajtur fenë dhe besimin e tij dhe duke qenë i kujdesshëm për hidhërimin e Allahut ndaj tij si dhe të largohet nga shkaqet që shpijnë në shirk dhe kufër, të cilat ai që vdes në to e humb këtë botë dhe botën tjetër."[3]

Duhet gjithashtu të tërheqim vërejtjen se përfitimin që e ka kjo grua nga kjo vepër tejet e shëmtuar është përfitim haram – i ndaluar për shkak se Buhariu dhe Muslimi transmetojnë nga Ebi Mesud El Bedrijj El Ensarijj (Allahu qoftë i kënaqur me të): *"Se Pejgamberi (paqja dhe mëshira qofshin mbi të) ka ndaluar çmimin e shitjes së qenit, mehrit të prostitutës dhe përfitimit të fallxhorit."*[4]

Qëllimi prej "Halevanul Kahin" është: ajo çka i jepet atij për fallin e tij.

Imam Neveviu – Allahu e mëshiroftë – gjatë komentimit të këtij hadithit ka thënë: *"Begaviu, prej dijetarëve tanë dhe Kadi Ijad kanë thënë: "Myslimanët kanë konsensus se ajo që i jepet fallxhorit është haram, sepse ai është shpagim për një vepër të ndaluar si dhe është përfitim i pasurisë me haram."*[5]

[3] Mexhmul Fetava Ibn Baz: 2/120-122.
[4] Buhariu me nr: 2237 dhe Muslimi me nr: 1567.
[5] Sherhu Sahih Muslim: ...